# Islami dhe shtyllat e tij

# الإسلام وأركانه

< Shqip – Albanian – ألباني >




Abdullah Ahmed El-Huvejl

عبد الله بن أحمد الحويل

Përktheu: Jusuf Kastrati

ترجمة: يوسف كاستراتي

# ISLAMI DHE SHTYLLAT E TIJ



**Përkufizimi gjuhësor i fjalës *Islam*:**

Fjala *Islam* (الإسلام) gjuhësisht domethënë *nënshtrim, dorëzim* dhe *përulje*.

**Përkufizimi fetar i fjalës *Islam*:**

*Islam* në terminologjinë fetare domethënë: *"Dorëzim ndaj Allahut me Teuhid, nënshtrim në bindje ndaj Tij dhe largim nga shirku dhe ithtarët e tij"*.

**Islami në kuptimin e përgjithshëm dhe në kuptimin e veçantë:**

a. Islami në kuptimin e përgjithshëm domethënë: "Adhurimi ndaj Allahut nëpërmjet asaj që Ai e ka ligjësuar që nga dërgimi i pejgamberëve deri në Kijamet".

b. Islami në kuptimin e veçantë është ajo me të cilën ka ardhur Muhamedi ﷺ.

**SHTYLLAT E ISLAMIT**

**Shtyllat e Islamit janë pesë:**

1. Dëshmia se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut.
2. Falja e namazit.
3. Dhënia e zekatit (lëmoshës së detyrueshme).
4. Agjërimi i ramazanit.
5. Kryerja e haxhit, për atë që ka mundësi.

**Shtyllat e Islamit janë dy llojesh:**

a. Shtylla pa të cilat nuk mund të qëndrojë Islami, ndryshe quhen "shtylla thelbësore", të cilat janë:

1. Dëshmia se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut.
2. Falja e namazit.

b. Shtylla pa të cilat nuk mund të plotësohet Islami, ndryshe quhen "shtylla plotësuese", të cilat janë:

1. Dhënia e zekatit (lëmoshës së detyrueshme).
2. Agjërimi i ramazanit.
3. Kryerja e haxhit, për atë që ka mundësi.

**Argumenti për shtyllat e Islamit:**

Thënia e të Dërguarit të Allahut ﷺ: *"Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla: Dëshmia se nuk ka të adhuruar me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Tij, pastaj falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i ramazanit dhe kryerja e haxhit."* [Muslimi].

